# Mësimi i lëndës fetare islame në Gjermani

﴿ولاية ألمانية تعتزم تدريس الدين الإسلامي كمادة ثابتة﴾

[ Shqip – Albanian – ألباني ]

islammemo.cc

**Përktheu:** Driton Lekaj

2010 - 1431

islamhouse.com

# *Një land (rajon) gjerman synon të mësojë fenë islame si lëndë konstante*

Autoritetet e landit të Saksonisë së Poshtme (*Lower Saxony*[1]) në Gjermani kanë njoftuar se kanë ndërmend të fillojnë mësimin e lëndës fetare islame si lëndë konstante në programet mësimore në shkollat në të cilat ka numër të mjaftueshëm të nxënësve muslimanë.

Implementimi i këtij projekti do të bëhet "pas vitit shkollor të ardhshëm" sikur që ka deklaruar ministri i kulturës i cili është përgjegjës për çështjet e arsimit në krahinë, Dr. Bernd Althusmann, ditën e mërkurë në Hanover, ku ishte prezent në orën e edukatës fetare islame në një shkollë fillore.

Sipas agjencisë gjermane të lajmeve, landi i Saksonisë së Poshtme do të jetë prijatar në këtë projekt në nivel të Gjermanisë. Duke e ditur se planet e mësimit të edukatës fetare islame në land do të përkufizohen deri më tash në pilot projektin në të cilin marrin pjesë 42 shkolla fillore dhe përfitojnë nga ai rreth 2000 nxënës.

Edhe pse nxënësit muslimanë në shkollat e Gjermanisë është më i lartë se 750.000 autoritetet atje refuzojnë t'i japin muslimanëve kontroll të plotë në arsimimin me edukatë fetare islame me pretendimin se ata janë bashkësi fetare që nuk njihet zyrtarisht.

---

[1] **Saksonia e ulët** (gjermanisht: Niedersachsen [dɐzaksən ː ni]) është në Gjermaninë veri-perëndimore dhe është e dyta për nga sipërfaqja dhe e katërta për nga popullsia, ndërmjet gjashtëmbëdhjetë landeve (rajoneve) të Gjermanisë. (http://en.wikipedia.org/wiki/Lower_Saxony)

Në web faqen e 'Deutche Welle' ka kundërthënie në emërtimin e landit në shqip mes 'Saksonia e poshtme' sikur në: http://www.dw-world.de/dw/article/0,,5478220,00.html dhe 'Zakseni i poshtëm' sikur në: http://www.dw-world.de/dw/article/0,,3523197,00.html por, ne do të mbështetemi në emërtimin e parë, ngase është më i përhapur dhe më afër emërtimit të tij në anglisht.

- ***Miratimi për mësimin e edukatës fetare islame në Gjermani:***

Në mars të vitit 2008, në Konferencën e tretë Islamike e cila u mbajtë në kryeqytetin gjerman Berlin me pjesëmarrjen e organizatave më të mëdha islamike dhe qeverisë gjermane, u miratua mësimi i edukatës fetare islame nëpër shkollat publike.

Ky vendim erdhi pas diskutimeve nga 15 përfaqësues të qeverisë federale dhe qeverive të rajoneve (landeve) në njërën anë dhe 14 përfaqësuesve të organizatave islame në anën tjetër.

Duke e komentuar këtë vendim, ministri i brendshëm gjerman Wolfgang Schäuble se implementimi i vendimit duhet të kryhet përmes ofrimit të mësimeve për fenë islame në shkollat publike në gjuhën gjermane, si dhe duhet që mësimdhënësit të kenë kryer studimet e tyre në Gjermani.

Schäuble shpjegoi se shteti do të jetë përgjegjës për përmbajtjen e lëndës së edukatës fetare islame dhe që arsimtarët e kësaj lënde do të trajnohen bashkërisht nga institucionet shtetërore dhe përfaqësuesve të muslimanëve në Gjermani.

Por, ai vuri në dukje mungesën e gatishmërisë së të gjitha landeve gjermane të fusin lëndën fetare islame në përbërjen e planprogrameve (kurrikulave) të tyre.